**Fehmi Ajvazi**

# SPIRITUS

## UDHA E KUJTESËS

### *1. Koha e hirit tim*

Natë. Dita është mbyllur në urnë. Kambanat, nuk bien. Nëse nuk më vrasin, do ta shkruaj këtë libër për emrin tënd. Kur të vish në këtë botë, mësohu të mos i urresh të tjerët. Veç, kurrë mos e harro që një ditë e bukur lufte, ka për të të sjellë në jetë ! Zot: ka luftë të mjerë, ka luftë mizore, barbare… dhe ka luftë të bukur – ideale. A është ky fati im… ? Ne e bëmë këtë filozofi të jetës duke e kthyer në asgjë - në hiq, dhe në mbijetesë. Natyra dhe zoti, nuk na mësuan kështu. Por ne, i përmbysëm ligjet e tyre… ! Ti, patjetër që do të vish bashkë me lutjet e mia dhe do të trokasësh në Portat e Hapura të Lirisë së Kryqëzuar. Dhe një ditë do t'u thuash njerëzve të të gjitha racave: erdha në këtë botë kur ndodhte një dasmë e përgjakur në katakombin e gjakut tim, dhe një luftë e bukur – ideale ! Do të thuash : erdha nëpër hirin e kujtesës së vjetër. Po, do të përsërisë unë deri në fund të botës : erdhe, dhe tani je gjallesa më e bukur që kam parë. Sfidoje këtë udhë, mësoje këtë libër dhe, ruaje Testamentin e parakohës dhe të kohës sime Mirë se vjen në Librin e Kujtesës së Vjetër.

Fryma e përbërë me farmak, është sunduesi i vetëm në botën time të mbyllur në katakomb. Mësoje kohën e këtij libri, një ditë…! Kur të burrërohesh, shko në « Qytetin e Furtunave », dhe kërkoje yllin tënd ideal. Në « Burgun e Diellit » fillo t'i numërosh vitet e t'ua mbrapsht: ky libër fillon të shkruhet para ditës së lindjes sate. Ky është libri i kujtesës së vjetër që shkruhet nën hijen e « Ritmeve të Kaosit ». Dhe mos harro kurrë : unë e kërkoj rrugën që qon në « Ditën e Premtuar ». Shemra e një lavireje në Trojë, e ka mallkuar dashurinë e shenjtë ! Përmbysja ka filluar në oborrin e « Mbretërisë së Donkishotëve ». Liria, është kthyer pastaj në asgjë. Hiqi, na ka plakur para kohe ! Merre me mend Zoti Ynë : lufta është kthyer në shkëlqesë, në art, në këngë, në dashuri… ! Të betohem sot e njëmijëvjet : kështu, duhet të jetë shkruar golgota jonë në Selishtë, gjithandej deri në Naronë…!

Liria në bronz. Kujtesa: formulë e harruar ! Veç struktura e shpirtit, është dëshmia e kësaj kohe të mugët. Zot, ti na sheh të gjithëve si në pëllëmbë të dorës! Të gjithë hyjnë në këtë libër dhe përgjaken: viktima, xhelati, demoni, engjëlli…! Sepse, nuk ka mëngjes të bardhë, as lule në sy engjëlli, as buzëqeshje dhe lutje të shenjta t'i vendos në rimat e këtij libri. Po m'i shkymin qirinjtë e gjëllimit dhe të krishtlindjeve… Shi i përzier me karbon, bie mbi "Djepin tënd të Shenjtë". Shtrëngoma dorën ta kuptojë ngrohtësinë e tokës dhe, shijen e gjakut tim. Ani, do ta dua njeriun deri në fund të botës…! Zoti, e sheh këtë kataklizëm. Nana thotë: të shpëtoje hiri yt, hisja e së ardhmes… ! Përtej Akerontit, portat janë të hapura dhe ne duhet të dalim andej. Duhet… Ashtu qoftë…Zoti Ynë.

***Selishtë/ Vjeshtë e vitit 1997***

## SHPORTA ME MOLLË DHE GJARPINJ

Shporta me mollë dhe gjarpinj kush e solli
Trojanët a grekët zotat Agamemnoni
Ç'është ky mëkat – kulpër kjo udhë demoni
Te këmbët tona - udhëkryqeve të mortit

Kush i këputi mollët ishin në Eden – në rremb
Pjekur nga yje gjithësie nga shkëlqime lotësh
Ata që bënë kalin e Trojës botën të shemb
Ti  Judë që vrave kumtin e fjalës – kohët

Po gjarpri ç'u deshtë ishte në therë – në gur
Anatemë në maje Olimpi ku brenë miza hekur
Shihni si pretë fusha dhe male me helm e trup
Nga zvarritje e tij sa kohë kanë vdekur…?

**HIJA E RRËMUJËS**

Nën ritmin e pikave të shiut në vjeshtë
Shkrihet teni yt i përgjakur në pasqyrë
Fryma hynë në copëra legjendash e rri
Bëhet baltë t'i lidhë këmbët t'ua popull

S'ka portë të hapur në diktaturë askete
Ka liri shfrenimi në stadiume: katarzë…

Morisoni ka vdekur për një rigë shiu
Ta kthejë rigën në vjershë kryengritëse
në ritme - bluzi që të shtinë në dhe

Tej rokut të harlisur vrarë mundimshëm
Bukovski u çmend thanë për një kurvë
Se nuk e gjente thelbin e dashurisë tokësore
Panteonin e lirisë qiellore që të shiton

Hija e rrëmujës mbulon si mjegull udhët
Me zjarr e plojë shkrihet teni yt i përgjakur
Sokrati iku në paqe dhe fluturoi në qiell
u bë përgjithmonë mbret i lirisë së tij

**EX NIHILO**

Grigja e së keqes hyri tinëz në libër kujtese
Vret lirinë: në ex nihilo e kthen frymën tonë
Siç thyhen degët e lulepjeshkave në Shëngjergj
Siç verbohen sytë e pafajshëm - fëmijërorë
Kështu rrënohet imazhi i frymës – agshol…

Nën hijet e varrezave fle e gërhat diktatori
Ligjërata për kuotën e lirisë përfundoi keq
Bijtë e bushtrës u dehën në bordelkrime
Undergraundeve të thella - konspirative
Qosheve të betonta - pis të mos i sheh as zoti

Nën ritmin e pikave të shiut ka vdekur gjeniu
Askush se kuptoi vetminë e frymës së tij
Legjionet bastarde e mbuluan me flamurë lirie
S’harrojnë: ditën e varrit t’ia kujtojnë me tupane
Të mos vdesë formula e marrëzive askete

## LEGJENDË E ZEZË

Teni yt i zbehtë shkrihet në asgjë e humbet
Ta dish: lumturia e brishtë është si vdekja
Shërimi ndodh veç shtrojerave e stapeve
Kur gjëllimi lëvron lirinë qiellore

Jo gjithçka është frymë e mirë moj zanë
Sidomos kur mallkimi del lakuriq udhëve
Pushton s'i me dorë lagjen e artit tragjik
Dhe mallkon me shpirt harrimi të fundmë
Gjithë mushtin e përbashkët të gjakut të zi

Hajde në sheshin e rrëmujës Jezu Krisht
Në Barbari ka literaturë porno - tym e zjarr

Është një legjendë e zezë që po na ndjek
Dhe po na vret siç vret lulemollët bryma
E na merren mëndët plumb: na zihet fryma

**IDEALET E NGRIRA**

Teoria idealiste ishte rrenë e madhe
Turmat s’janë asgjë: mbajeni mend
Arti politik nuk e shpëton atdheun

Idealet projektohen përtej ëndrrave
Kultivojnë krimba gjarpinj e klithma
Mashtrojnë pipëzimin e luleve të mira

Turmat e shkreta kafshojnë opingat e tyre
Ëndrrave të ngrira kthehen në asgjë
Në humnera përfundojnë yjet e gjëllimit

## LIBRI I SHTËPISË

*2. Koha e anatemave*

Asgjë nuk përgjason me fillimin e frymës së parë e ndodh kipci galimatisian. Ka hyrë Marsi. Nëpër portën e shkelur: hyrja e vetme që të dërgon në Parajsë. Këtu s'ka diell - parzme dhe qiell – shiu që i duhet lirisë së luleve të Albanisë. Sa shumë „Etje Zemre" dhe dashuri kam për Ty, liria ime në brunx ! Peizazhi blu, nuk është më: shiu prej karboni ia ka marrë thellësinë e shpirtit qiellorë. Ti, s'di a merre frymë ? Letra e bardhë që më duhet për testamentin tim, është djegur në Betlehem. Nuk munda të largohem nga „Toka e Engjujve" për ta shkelur me këmbët e mia udhën deri në Babilon. Erdhi struktura e krimit dhe fuqia e satanit, të sundojë „Mbretërinë e Artit" tim. U rrënua makrokozmosi i etërve të mirë, dhe „Teatri Poetik" në Selishtë. Dëgjo: rigat e këtij shiu, janë të helmëta. Helmi, e vrau Hamletin. Ku ta fsheh këtë libër...? Është skicë - udhërrëfimi përtej Akerontit. Mos na braktis, o Zot. Hija e rrëmujës po na mbulon dhe kambanat e trishtimit dëgjohen tek bien deri në fund të botës ! Muzat ankthshëm harlisen e ngrysen në logun e zhveshur të asgjësë. Apollon, të gjitha fatet kanë braktisur shtëpinë tonë prej letre. Në heshtje, vetëvriten gjenitë. Yjet prush, djegin lirinë time në brunx. A nuk e shihni: injorantët po fshihen në kthinat e Artit të Përgjakur.

Grigja e satanëve, feston ! Engjëjt nisen betejave për ta sjellë

“Lavdinë e Hyjit” në tokë, por shi përzier me karbon.  Çdo gjë është e mërzitshme si në dimrin polar. Toka po merr ngjyrë të verdhë si limonët e Pargës. Koha... Ky libër është katakombi ku do të lutem deri në asgjësim. Nëse dalim përtej Akerontit,  t’i do të bëhesh « Mbret i Lirisë Tënde ». Unë e ndiej që ringjallja vjen mbi plymnajat e gjakta.  Vjen nëpër një udhë  me kohë tymnajash dhe, me mundime krishtërore. Moisiu e solli deri te këmbët e mia, testamentin. Liria ime, të  mos e braktis « Dashurinë e Nënave Tona ». Poshtë sorrat dhe lakenjtë... Të dua si tokën: qiell i pafund mbi ty do të shkëlqejë një ditë ! Ky është testament i vjetër që dua ta lexojnë veç engjëjt  e  shenjtë…!

## BLASFEMI KOHËSH

Teni yt i përgjakur nga vrushkujt e zisë
S'i bën përshtypje as një qeni endacak
Pa zot lundrojmë deteve të përlyera keq
Me pudrën e lavireve të lagjeve askete
Ushqejmë shpirtin tonë injorant

Më thuaj: a të pëlqen ky pështjellim ?
A të pëlqen blasfemia thika e përgjakur
Shtjella e artit tragjik që na vret përditë...

**HUMNERA DHE UNË**

Lulet e qershisë u kalbën
Nga bryma e stinës së beftë
Lutjet i mbështolli mjegulla
E një vjeshte të shkretë

Kush e ktheu kokën prapa
Dhe i lidhi këmbët jetën
U humb honeve pas mjegullës

Pambarim: ishte stinë humnerash
Shporta e mbushur me gjarpinj
Shtëpia mbuluar deng nga pluhuri

Të tjerat: i përlau fati
I një kohe të shkretë…

## VDEKJA E MORALIT

Nën një kapak breshke hyri turma
Të fshihej nga hijevdekja e krimit

Turma harroi moshën e breshkës
Kalendarin e saj të çuditshëm
Të jetës...

Turma hyri nëpër larva moçalesh
Në urith u kthye në sorrë të larme

Mbërtheu me dhëmb shekullin e ri
Mbi kapak breshke shkroi blasfemi
Projektin bastard të moralit të zi

**FORMULAT E HARRUARA**

Përsëri libri i vjetër përgjaket e vritet
Në emër të Zotit dhe yshtjeve të rreme
Idhujt dekadent vendosen në podium të zi
Nxihet fytyrë e botës - murtajë: lesh e li

Më duket që fiset askete çmenden sërish
Mbi harta të shpifura nga ëndrrat kozmike

Yshtja e egër rizgjohet mbi teh thike Kaini
Të lidh me përdëllim idetë e trishtimit

Mbi gjakun e njomë mbi ëndrrat lirike
Formula të fiseve të egra janë
Tek vrasin legjenda e mite...

## NËN HIJE LULESH
## TË PËRGJAKURA

Ishte ditë lutjesh s'ishte e diel
Askush nuk solli një qiri pendimi
Për shpirtin e shtëpisë të mbuluar
Nga krimi dhe murtaja e egër

Gotën me identitet të helmuar e pi
Për Krishtin e përgjakur në Nazaret
U shpërfill Kodi Natyral i jetës
Në prag të çeljes së ëndrrave tona

Porta ishte e hapur nuk e shihnim
Nga mjegull e vjeshtës së përmbysur
Sëmundjet e egra vinin - mynxyrë
Nën hije lulesh burrat fshiheshin
Në Pirsh – Tinën e thikave askete

Po lule s' kish në prag të vdekjes
Liria e mbretërisë së krimit ish
Nga koha në kohë murtajë - zi
Burrat bërë nga mynxyrat – hi...

## STRUKTURA E SHPIRTIT

### *3. Vrasësit hyjnë në këtë libër*

Vdekja është art i bukur, larg frymës së tyre. Këtu ku jam, dielli është i zi. S'ka dritë dhe shi të bollshëm për lule, për dashuri njerëzore. Të vetmit që e duan jetën si të brambujve, janë njerëzit – lakej. Ata i shihni dhe i njihni. Vrasin « Flutura dhe Njerëz ». I lidhen si kulpër dashurisë së Zotit. Xhelatët – krimba. Njerëzit – merimanga që frymojnë të mallkuar dhe na dëftohen me sy ciklopësh e kameleonësh. O Zot: sa shumë janë… ! Shesin copa atdheu në ditët e festës së degjenerimit. Hanë copa lirie prej gjaku. Tregtojnë engjëj, libra, flamuj, ninulla, shami të përgjakura, rite populli, këngë… Ky është arti i tyre që prej se mbahet mend. Por, as nuk janë të parët dhe as të fundit, në botën tonë. Në shtëpinë e „Civilizimit Njerëzorë“. Të vjen keq që janë njerëz ! Mbase, janë si ne. Po…

Natë. Ligji natyror i qetësisë funebre ta kalb shpirtin. Ana Franku troket mbi rimat e përgjakura dhe ikën në « Librin e Kujtesës ». Ti mos e harro kurrë ditën time të fundit në « Bregun e Diellit ». Atje është dita e parë e fëmijërisë tënde… Atje ka mbetur peng ëndrra e një fëmije të masakruar, skaj një feste pagane. Do të lutem gjithmonë për «Shpirtin e Engjëjve». Deri sa të ketë dritë…

**ZOTI YNË TI**

Dita e mbramë dhe dielli i zemrës
Lëkundin shtatë kontinente dhe kohën
Pa dëshmitar shtrohet darka nën lis

Mos më harro i madhi Zot gjëmon gjoli
Dorëshkrimi përgjaket në kohë
Projekti i lirisë merr dhenë tutje
Testament i anatemave të fundit

Luaj nga vendi shpirti im dhe klith
Zgjoje grigjën e fjetur shtëpive publike
Kafshoje asfaltin e valë betonin zjarrin

I thuaj kohës ky është Zoti ynë
Ex nihilo je: s'je as fletë dushku
Le të shembet mbretëria jote barbare

Do ta lëkundi botën e pashpirt
Do të vdes  për një lule pranvere
Themel lirie të bëhem njerëz

Zoti ynë ti: mos na mallko pafund
Ligësinë njerëzore dua ta mund…

## LEXIMI I NEKROLOGUT
## TË GJAKUT

Kur të ketë kënduar zogu i dimrit
Lulet e së mirës janë rrënjët tona
Po ti ec nëpër Lotinë e Bibël
Dhe zbrit mes tokës së tri deteve
Gjeje shpirtin tim në këtë libër

Se ka ekzistuar fjala dhe mbretëria
Kush ta besojë mes acarit e gjakut
Një fushë lymi fshihet në çdo hap

Tymnaja delikate mbulon pirgjet
E qytetërimeve të humbura kohëve

Kur të ketë shpërthyer kujtesa
Gjerë e gjatë : tek unë - tek ti
Lule e engjëj do reshin në shtëpi...

**STRUKTURA E SHPIRTIT**

T'i nisesh qiellit si zog n'fluturim
Me zinxhir në këmbë dhe kumte

Drita e yjeve të vret në sy
Frymë e tmerrshme – dredhë
Të hedh qiellit plotë huqe

Mbi fytyrën e një të urituri
Peshon ndërgjegje dhe mërzi
Struktura e shpirtit të heshtur
Vdes në një thelb lule të gjallë

Ta prekësh një gur me zemër
Ta shpëtosh një zog nga zjarri
Ky është mushti i lirisë

Dhe mbi fjalët e krijuesit tënd
Të përulesh si para jetës
Në dritën e zemrës sate të ngrohesh

Vjen engjëlli i shenjtë me dritë
Të mbëltojë plagët e shpirtit tonë

**UDHA E KLITHMAVE**

Dridhet historia
Përgjaket ndër stepe
Shkronjë e parë liria
Udhët bëhen djepe

Pika shiu n'zemër
Dhe legjenda me pluhur
Gur me zjarr e emër
Përgjakur – nxirë – shkulur

Urbs Aeterna troket
Dy mijë vjet më vonë
Zgjohen krushq të ngrirë
Nxihet – murmuron

Emër t'i vë kohës
Egnatia de Scanderbeg
Ëndrra të qindra brezave
Thyer – bërë përshesh

O zog i shqiponjës
Lindur nëpër thikë
Kumt i gjakut t'shpirshur
U bëftë emri yt

**KOHA E ANATEMAVE**

*4. Thellësia e shpirtit tim*

Natë. Historia e librit që ju vret në gjumin e lindjes së pasdiellit, shkruhet fshehtas. Nuk duhet të hetohet asnjë varg, asnjë strofë, asnjë cikël nga syri i Grigjave Askete. Nga syri i vrasësve të engjëjve. I dashur Markez, nëse u bëmë nga pluhuri e dheu, s'meritojmë të na zihet fryma nga Mjegullnajat, Kaosi e Trishtimi. Si të thuash, "Mbretëria e Territ" në Makambo, i ka kalbur lulet dhe fluturat. Dje i thashë Etnikut: mos prano kurrë të vijë ndonjë Judë, e të na shtrydh si kokërr limoni". Ky, është ideali im për « Artin e Shenjtë", dhe motivi im i shtrenjtë që shpërthen nga thellësi e shpirtit. A duhet të ndodh kështu...? Nuk më trishton asgjë më shumë se zbulimi i urrejtjes, në shpirtin e njeriut. Ky është « Libri » që më duhet ta shkruaj dhe ta sfidoj, « Mbretërinë e Territ ». Më duhet ta shkruaj, si nëpër zjarr… ! Do të ikën Marsi, Zoti i luftës. Amen. Do të dalim përtej Akerontit.

Megjithatë, po më merren mëndët. Bie shi karboni. Nuk e di ç'farë mund t'i ndodh Etnikut ! Natë e Anatemave është. Vrasja është e përsosur, stina është e zakonshme për t'i shumëfishuar Paragrafet e Vdekjes. Janë pasardhësit e Demonit : po përpiqen të na hedhin në Akeront. Të gjallë. Të gjithëve. O Zot, sa shumë

donkishotë. Poltronë. Hanë molla edeni, dhe vrasin Zogjt e Stimfalisë.  Ditët i shpenzojnë nëpër bordele. Ata janë «  skicë » për portrete lakenjsh. Homeri, po i sheh nga përtejlumi i zi. Krishti, po lutet për ne. Dhe një nënë e dhunuar në Shans Elize. Dhe një fëmijë i plagosur në Nablus. S'i ta shpëtoj këtë libër… ? Sa shumë injorantë. Profesioni i tyre: shërbëtor, denoncues, intrigant, mashtrues, dhunues, shpërlarës të parave, shitës gjaku, vrasës të paguar, përulës përpara secilit flamur, maskarenj, vrasës të fluturave, kryqëzës të pergamenave të paqes, mashtrues të rryer, injorantë të së bukurës, xhelatë të lirisë, atentatorë të popujve, prishës të rendeve engjëllore...

**SHIU VRASËS**

Nën ritmet e pikave të shiut vrasës
Që përplasen mbi copëra legjendash
Shkrihet lëkura jote e përgjakur
Bëhet baltë për shtëpi të shkreta
Bërë nga modele ëndrrash të verdha

S’ka portë të hapur nën diktaturë
S’ka liri shfrenimi në stadiume
Gjithkund hyn shiu vrasës thika
Shporta me mollë dhe gjarpinj
Varet në qafën e demonëve

Ligjërata mbi ardhjen e kaosit
I takon birit të bushtrës dhe përgjuesit
Nën hijen e ritmeve mortore…

## KOHA E ANATEMAVE

Nën pikat e helmëta të shiut vrasës
Engjëlli çmendet për një lutje
Njeriu vdes për një pikë lirie

Bukovski çmendet mbi një gjeth
Morisoni lakuriq pret vdekjen

Balta e ëndrrave të verdha kalbet
Lirikat në pranga përfundojnë

Copëra flamujsh arrestohen vriten
Shërimi i dhëmbit kurrë s'ndodh

Do të harrohemi s'i  fletë dushku
Në Mbretërinë e Injorancës

Veç Zoti mund ta shpëtojë dritën
Po s'u kthyem në luftëtarë këngësh
Anatemat t'i hedhim në harrim

## HONI I MJEGULLT

E humbi rrugën si në natë shtrigash
Kurorën e shkëlqimit të idealeve
Librin diellor të dashurisë së fisme

Ti m'i lidhë sytë me shami të trishtë
Humbëtira – hon shpaloset mbi vizione
Më përthekon si gjelbërimi malin

Po lagështia moderne – zinxhirë burgu
Lidh si kulpër shpirtin tim njomështak

Dua të bëhem kalorës epokash
Ta kthej në dashuri frymën qiellore

Rigon e s'ndalet mbi fletë pemësh
Sytha të ngrirë vdesin në heshtje
Ngjyrë e germave të librit të shenjtë
Kthehet në art konspirativ në Golgotë

Nuk po e gjej rrugën kah ti: ta dish
As ti nuk po m'i vret dilemat fatale

Honi i mjegullt na kalb si dushk vjeshte
E na plaku para kohe nata e anatemave

**RITMI ASKET**

Tupanët e mortit sa herë që bien
Lëkundet nga diçka këtu - atje
Një dridhje trishtuese kap zemrën
Një Olimp rrënohet: pse…?

Ky gjol përplasë nga vjen hej…?
Ritmi i tij domethënës kërcënon
Është kumt a krismë: këtu – atje !
Mes botës sonë Troja rron

Tani dua të besoj njeriun Zotin
Po rrethimi egërsohet - bubullon
T'mos i laj duart në pika loti
Më duhet një Olimp që s'trishton

Tupanët e mortit sa herë që bien
Shkundet nga një yll – copë lirie
Më thotë një Adam do një libër
Një tjetër: do errësirën – mortin ?

Ikni – harrohuni ritme të zeza
Tupanë të llamarintë stinë pa Zot
Asketët duan principata -  kokëshkreta
Errësirë laviresh dhe stinë veç mort...

**FAKTURA E KRIMIT**
*( Homerit )*

Homer i dashur kemi kaluar disi në shekullin e ri
Ti s’e di: Borhesi ka vdekur Markezi mezi mbahet
Gjaku i zi na e shkreton zemrën tokën dashurinë
Duhet të të them që kishte shumë tym e zjarre
Nga Portë e hapur te ’i Samaritan i  mirë

Në gjirin e fitimtarëve lindja e diellit përbaltet
Në lulet e kuqe të mëngjesit liria ende përgjaket
Si të thuash Homer i dashur fluturojnë e bien
Imazhet tona të përgjakura deri në fund të botës

Shtetet prej letre davariten diktatorët çmenden
Grigjat mashtruese këndojnë në agshol s’ndalen
Nën flamujt e lirisë fshihen lakej prostitutat
Lufta për Mbretërinë e Hiçit vazhdon…

Homer: rri aty me gjenitë dhe këndo për ne
Një kënge që s’vdes kurrë pakëz art mbëlto
Errësira që ti njohe si askush: mbeti mort

Politika ishte lavire njësoj si pushteti si kastat
E gjetëm një dramë të Eskilit te shtëpia e vjetër
Veç gjaku i zi na e shkreton zemrën sërish

Kitara e Xhimit legjendat i kthen në epe
Në epe që na e shpëtojnë shpirtin Homer…

Ti rri aty këndoje një këngë të ylltë - kozmike
Rrugët janë me lypsa me kamikazë me prostituta
Përplot bërllok shekujsh janë s’ka shporta boll
S’ka shporta mjaft ku mund të hidhet urrejtja krimi
Ku t’i fshehim sytë librat kripën plus – dashurinë ?

S’do të besosh: portat rrinë hapur por s’ka miq
Miq që vijnë e flasin me zemër  për lirinë e re
Për artin për vjershat për teatrin dhe dashurinë
Netët e kristalta janë kthyer në festa askete
Liria është një fjalë xhuxhe: thënë me injorancë

Kundërmojnë galeritë librat arkitekturat udhët
Epikat s’ka kush t’i këndojë plakemi para kohe
Xhim Morisoni vrau veten pak bluz ka mbetur
Injorantët e urrejnë artin poezinë të bukurën
Koha prej hirit sfidues është katakombë ferri
Ka më shumë shtëpi publike se Biblioteka
Homer i dashur: eja udhës së kujtesës së vjetër
Në mbretëria e humbur sille fatin tim

Më duhet të të them që s’të kujtojmë shpesh
Si dikur: ndërruan kohët i dashur Homer
Nuk jehon vargu yt në agshol epikat vdesin
Shi përzier me karbon bie jeta s’vlen pesë lek
Liria është një biznes politika mbetet një lavire
Në emër të lirisë të vendosin në Panteon
Mund ta blesh lirinë kushton sa një gram marshuanë
Nëse s’e falsifikon lirinë të shpallin të çmendur
Është sikur në fillim të krijimit të botës koha
Vrasësit të këndojnë ty lirisë mua heroit
Homer: festojnë mbretërinë e tyre prej hiçit

Ishte keq: revolucioni ishte një mashtrim i madh
Po ti rri aty: klithmat tua janë këngë të pavdekshme
Epika në akull shiten çdo ditë në ankande publike
Jeta kushton lirë njësoj si patatet dhe vodka në Ural
Më duhet të të them që nuk të kujtojmë shpesh
Flokët e çikave i djeg dita me ozon dhe spiunazh
Për besë plakemi para kohe: nëpër ideale të nxira...

**HIRI I TESTAMENTIT**

*5. Fytyra e lirisë*

Po e shkruaj librin e ri nëpër flatra engjëjsh, në sytha lulepjeshke, nëpër fytyra të dala këndej Akerontit. Ky libër duhet të shpëtojë nga injoranca dhe syri i keq. Nuk guxon të humbet, as të digjet. Duhet ta kalojmë: Kaosin… ! Diku nëpër hartën time virtuale, vjen liria e përgjakur me Mbretërinë e Humbur. Adami i Ri do të lutet për ne gjithmonë. Undergraundeve, të dua. N'Albani…Po e shkruaj këtë libër në fund të udhës e s'jam ëndërr: ishte e tëra një epokë e strukturës së shpirtit tim. Mbështjellë me errësirë, dhembje e lot. Dhe nuk e di nëse Testamenti më kujtohet atje : përtej Akerontit… ! Të dashurit e mi : mos i trazoni muzat e Artit Tim. Në Betlehem ka strukturë shpirti: aty, bashkohen dhe ndahen botët. Ndarja është dallim i shenjtë natyre e Zoti. Dallimi s'është mëkat. Kush e përmbysi këtë formulë? Të gjithë thonë: dashuria lindet dhe shenjtërohet në thelbin e dallimeve! Si kjo udhë e amshueshme shpëtimi! Ka ardhur Adami i ri. Rapsodi modern lutet për udhën e tij. Borhesi tha: e kam njohur në shpirtin tim dashurinë për njeriun. Ky është një tregim poetik që murmuron në mua dhe vret në histori. E jeta është vetëm ajo që na kujtohet...

Kur të zbardh dita e re për ty, ky tekst për Artin Tim do të duket i

palexueshëm dhe si i nxjerrë nga dheu. D të duket iritues, bezdisës sepse do të kenë shpëtuar lakenjtë sërish dhe do të jenë larë në gjak Fëmijët e Lirisë, sërish. Antinjeriu kurrë s'do të kthehet në njeri e antivlera në vlerë. Prandaj duhet pikturuar shumë lutje, këngë e psalme për Frymën e Shenjt. Zotat e rremë, le të harrohen. Netët e anatemave le të harrohen. Ata me fytyra struci do t'i sulen leximit të nekrologëve mbi varret e viktimave të tyre. "Zoti i së Vërtetës", vjen një ditë. Etnik: mos e harro kurrë Formulën e Lirisë. Kurrë mos u mashtro ! Arti i të lexuarit dhe kujtesa, janë Bibla Jote. Duaje njeriun, pa dallim ! Ne jemi të lirë të gjithë, të këtillë jemi kur lindim! Pastaj, e marrim mëkatin e parë, çuditërisht lehtë. Ik nga mëkatet… ? Duhet ndjekur gjithmonë Udhën e Dashurisë. Grigja e së keqes le të ikën në harrim. Ne jemi si një pikë shiu në kozmosin e pafund. Asgjë jemi: krahasuar me dritën dhe dashurinë që buron nga Shpirti i Shenjtë. Dashuria është e pafund...

***Prishtinë/ Vjeshtë e vitit 2006***

**PËRTEJ AKERONTIT**

Si të thuash udhëtuam nëpër teh të thikës
Me balada në gji me ëndrra plot djepet
Honit të zi thellë brenda bedenit të ftohtë
Të një rrugëtimi të egër - pa shpirt e pa Zot

Me imazhe gri gjallonte katakombi - Ante
Vjeshta cep më cep ngrysej e gdhihej mbi ne
Djep i mbërthyer në kryq ke qenë - a je ?

Tmerrësisht jemi përplasur në muret e natës
Në vetmi: s'i kënga e zogut të zi n'jat lis…

Fraktura e krimit shtrëngatë n'flamur e kohë
Log dimnajash të thella këngë e morte - ogur
Pak kemi mbetur Zot i madh udhëve jemi tretur

Nga një kohë në tjetrën lëkurën Zoti ynë
Të regjur e kthyem në mburojë - klithmash

Nga një luftë në tjetrën bërë shkretë e fli
Pak - pak kemi mbetur stepave të nxira
Atdheun duke e fshehur shekujve: n'gji

Duke i lidhë plagët udhëve me nyje klithmash
Të ngrihet një mur të dëgjohet një kambanë
Bri ujit të turbullt shtrojerave të lirisë - Zot
Sy pluhurosur: duar e këmbë na u thanë...

**LIRIA**

Liria është po ajo: dominus
E djeshmja qiellore - frymë
E sotshmja tokësore – agshol

Liria është zonja e dielltë e tokës
Kthetra e zjarrtë e shqiponjës

Liria është e pafund - yllnajë
Në sythe pemësh bulëzon
Në barkun e nënave gjallon
Mbi plazma klithmash rritet
Në zemra njerëzish: kudo...

Liria është gjithandej:
Mbi valët e një kënge
Mbi flokët e një çike
Kudo frymë e shenjtë

Ajo shpërthen përditë
Lindet e rritet - kohëve
Në stinë lulemollësh
Gjëmimeve e luftërave
Mëngjeseve – agsholeve

Liria: kurba e frymës
Thelbi i zjarrit shpirtëror
Ujë në plazmë gjaku

Liria është po ajo: dominus
Themeli i çdo qytetërimi

## UDHA E KËNGËS

Legjenda shpërthen sërish
Rizgjohet kujtimi i shkelur

Pema e ullirit prek gurët
Nën ritmin epik të gjakut
Jehu kreshnik del nga varri

Ka shumë mjegull - legjendë
Që lëshohet një pash nën dhe
Mërzia ime s’është e re

Fryma lirike zdirgjet në det
Shkund flokët e çikave - udhët
Shtrojerat mbeten shkret

Gjithandej ku brenë miza hekur
Legjenda shpërthen sërish…

**HIRI  I TESTAMENTIT**

Të keni ngrohtësi shpirti në mendje
Dhe liri për të tjerët - është mirë njerëz
Pakëz dashuri t'i falësh një lypësi
Dhe pakëz ujë udhëtarit në shkretëtirë
E vlen njerëz: të mbesim njerëz...!

Shumë dritë vjen nga qielli i pafund
Bulëzim nga mushti i frymës vjen
Veç shiu vrasës trishtim sjell

Zoti ynë na sheh: ne e shohim njëri-tjetrin
Tek brenë miza hekur kockat na tretën
Për një fjalë lirie për një lule mëngjesi

Të keni zemër të njomë si lulepjeshka
Dhe dashuri të ngjallë stinëve të befta
Dhembja po na tepron gjithandej: trishtimi
Shi vrasës na e regj lëkurën e shpirtit

Mos e mallkoni  kurrë ritmin – agshol
Librin e Shtëpisë mos e mallkoni kurrë
Se hiri i testamentit nuk zhbihet njerëz
Bërthamën e dritës mbëlton kënga e shenjtë
Liria është kuptim i fundmë i jetës sonë...

**FYTYRA E LIRISË**

Ajo s’blihet as s’pikturohet
Në vjersha nuk mbillet
Në ëndrra nuk ndërtohet
Është gjithandej: në tokë e qiell
Në miliona sy të përgjakur

Ajo është në harta të shqyera
Ajo fshihet në zemra të përvëluara

Nuk blihet askund s’ka treg lirie
Ajo kushton shumë sa bota
Dhe s’di të plaket të zhbihet

Ku ta gjesh imazhin e saj
S’rri në mendjen e prishur
S’hyn në libra dekadent
Nuk bredh udhëve bordeleve

Ajo s’i do sytë e mynxyrshëm
Lutjet  boshe antivlerat
Kudo sundon – vret me shkëlqim
Askush si thotë plaç – ik në pakthim

Të gjithë e ndjekin udhëve yjeve
Po është si fryma si dielli si qielli
Nuk zihet dot dhe është gjithkund

Rri në ëndrra e zemra si një lirikë
Nuk fletë dhe na vret përditë

Në vajin e parë të fëmijës mbillet
Në vlugun e barit rritet e piqet
Në lëngun e brishtë të jetës ngjizet

Përdëllim pushtues është ajo
Kudo: deri në fund të botës...

---

etnik70@hotmail.com
044. 159-023
Prishtinë /